


ODA E MJEKËVE TË KOSOVËS

KOSOVO DOCTORS CHAMBER • LEKARSKA KOMORA KOSOVA

# KODI I ETIKËS
# DHE DEONTOLOGJISË MJEKËSORE

(Teksti i spastruar me plotësime dhe ndryshime të miratuara sipas Vendimit nr. 25/2019 të Kuvendit të OMK-së, datë 17 dhjetor 2019)

Prishtinë
DHJETOR 2019

# Betim

**Për çdo mjek vlen betimi në vijim:**

**"Në çastin kur po hyj në radhët e anëtarëve të profesionit mjekësor, premtoj solemnisht se jetën time do ta vë në shërbim të njerëzimit. Ndaj mësuesve do ta ruaj mirënjohjen dhe respektin e duhur. Profesionin tim do ta ushtroj me ndërgjegje e me dinjitet. Shëndeti i pacientit tim do të jetë brenga ime më e madhe. Do t'i respektoj e do t'i ruaj fshehtësitë e atij që do të më rrëfehet. Do ta ruaj me të gjitha forcat e mia nderin e traditës fisnike të profesionit të mjekësisë. Kolegët e mi do t'i konsideroj si vëllezër të mi. Në ushtrimin e profesionit ndaj të sëmurit, tek unë nuk do të ndikojë përkatësia e besimit, e nacionalitetit, e racës, e politikës, apo përkatësia klasore. Që nga fillimi do ta ruaj jetën e njeriut në mënyrë absolute. As në kushtet e kërcënimit nuk do të lejoj të keqpërdoren njohuritë e mia mjekësore që do të ishin në kundërshtim me ligjet e njerëzimit. Këtë premtim po e jap në mënyrë solemne e të lirë, duke u mbështetur në nderin tim personal.**

Nr.REF. 32/2019

# Preambula

Kodi profesional i vendosur në bazë të ligjeve të odës dhe ligjeve mbi profesionet shëndetësore paraqet bindjen e mjekëve lidhur me sjelljen e mjekëve ndaj pecientëve, kolegëve, dhe partnerëve tjerë në shëndetësi si dhe lidhur me sjelljen në publik. Për këtë mjekët me veprim në Kosovë i japin vetës kodin profesional vijues. Me përcaktimin e detyrimeve profesionale të mjekëve kodi profesional i shërben njëkohësisht synimit,

- për të ruajtur e përkrahur besimin ndërmjet mjekëve dhe pacientëve;

- për të siguruar cilësinë e veprimtarisë mjekësore në interes të shëndetit të popullsisë;

- për të ruajtur lirinë dhe respektin e profesionit mjekësor;

-për të përkrahur sjelljen e denjë profesionale dhe për të parandaluar sjelljen e padenjë profesionale.

- Për të ruajtur nderin dhe autoritetin e odës mjekësore

## PARIME KRYESORE

***Neni 1 - Përcaktimi***

Deontologjia mjekësore është një bashkësi principesh dhe rregullash të cilat mjeku(1) është i detyruar t'i njohë dhe t'i respektojë gjatë ushtrimit të profesionit. Sjellja e mjekut, edhe jashtë ushtrimit të profesionit, duhet të jetë shembullore në përputhje me dinjitetin që kërkon ky profesion.
Mjekët janë të detyruar të njohin principet dhe rregullat që përmbahen në këtë Kod dhe në bazë të tyre, të përshtasin sjelljen profesionale.

***Neni 2 – Njohja e legjislacionit të Odës së Mjekëve***

Çdo mjek e ka detyrë të njohë **Ligjin Nr. 04/L-150**, datë 30.05.2013 "PËR ODAT E PROFESIONISTËVE SHËNDETËSOR TE KOSOVES", Odën e Mjekëve si organ i pavarur, si dhe legjislacionin në fushën e shëndetësisë dhe sigurimeve të kujdesitshëndetësor.

***Neni 3 – Njohja e Kodit dhe Betimi i Mjekut***

Në çastin kur regjistrohet në Odën e Mjekëve, çdo mjek është i detyruar të konfirmojë me shkrim njohjen e këtij Kodi, si dhe të betimit të mjekut dhe të shpreh angazhimin se do t'i respektojë me përpikmëri dhe me vullnet të plotë.

***Neni 4 – Këshilli Etik i Odës***

Këshilli etik i Odës përkujdeset për implementimin e Kodit Etik në përputhshmëri me Ligjin e Odave të profesionistëve shëndetësor si dhe Statutin e Odës sëMjekëve.

**Neni 5 - Obligimet e mjekut në respektimin e vendimeve të organeve të OMK-së**

Mjeku i cili ofron shërbime shëndetësore duhet të jetë: anëtar i OMK-së, i licencuar, të posedojë dhe përdor vetëm faksimilin e lëshuar nga organi kompetent i OMK-së, të respektojë standardet profesionale gjatë ushtrimit të profesionit, të lëshojë dokumente shëndetësore të nënshkruara dhe të vulosura me faksimil, dhe të respektojë vendimet e organeve të OMK-së.

Mosrespektimi i këtyre parimeve paraqet shkelje të Etikës dhe Deontologjisë mjekësore, që sanksionohet me këtë Kod.

## KREU I PARË

## DETYRAT E PËRGJITHSHME TË MJEKËVE

***Neni 6 – Detyrat dhe misioni i mjekut***

Detyra themelore e çdo mjeku, në shërbim të individit dhe të shëndetit publik, është mbrojtja e jetës, e shëndetit fizik e mendor të njeriut dhe lehtësimin i vuajtjeve të tij. Në misionine tij human, në respekt të jetës njerëzore, të individit dhe dinjitetit të tij, për mbrojtjen eshëndetit, zbulimin dhe mjekimin e sëmundjeve, mjeku bazohet vetëm në shkencë dhe nëndërgjegjen e tij, duke i dhënë përparësi interesave të shëndetit tëpacientit.
Mjekut nuk i lejohet të përdorë dijet e tij në kundërshtim me këto interesa.

***Neni 7 – Ofrimi i kujdesit shëndetësor***

Mjeku është i detyruar, në kohë paqeje dhe lufte, të ofrojë kujdesin shëndetësor dhe ndihmën mjekësore në përputhje me principet e mjekimit efektiv, të njëjtë për të gjithë, pa dallim moshe, seksi, race, kombësie, feje, pikëpamje politike, gjendje ekonomike, pozite shoqërore etj, duke respektuar të drejtat dhe dinjitetin e pecientit.

***Neni 8 – Të trajtuarit racional dhe ekonomik***

Veprimet dhe masat qe do ti ndermer mjeku duhet te perputhen me qendrimet qe qojne kah perparimet ne shendetsi.Gjate marjes se vendimeve profesionale apo hargjimeve mjeku duhet te jete racional.Ne raste kur mundsite ekonomike jane te kufizuara ndihmen mjeksore duhet ofruar me se pari atyre qe kane nevoje me se shumti.

***Neni 9 – Detyrimi për t'u angazhuar në rast lufte apo katastrofash***

Në rast lufte apo katastrofash natyrore mjeku duhet të angazhohet menjëherë duke u vënë në dispozicion të autoriteteve kompetente për të ofruar ndihmën e tij.

***Neni 10 – Respektimi i traditës***

Mjeku duhet të respektojë dhe mbrojë traditat më të vyera të profesionit mjekësor, duke praktikuar vazhdimisht standarde të larta profesionale dhe sjellje etike të përshtatshme ndaj të sëmurit, familjarëve dhe ndaj çdo personi tjetër që i kërkon ndihmë.

***Neni 11 – Kushtëzime të aktivitetit profesional***

Mjekut në asnjë rast nuk i lejohet të abuzojë me prioritetet dhe avantazhet që i krijon statusi i tij profesional ndaj të sëmurit, për qëllime përfitimi personal dhe profesional. Mjeku që kryen funksione administrative, apo i zgjedhur në poste publike duhet të sigurojë

transparencën më të lartëpër gjithçka që mund të duket si konflikt interesi. Ai e ka të ndaluar tëshfrytëzojë funksionin dhe postin e tij për të rritur klientelën apo për përfitime të tjera personale të kunderligjshme.

***Neni 12 – Ndihma në raste urgjente***

Në prezencë të një të sëmuri apo të dëmtuari në rrezik për jetën, ose kur i bëhet thirrje për një rast të tillë, mjeku, pavarësisht profilit profesional, e ka për detyrë të ndërhyjë në çdo vend e rrethanë për të dhënë ndihmën urgjente, duke asistuar deri në momentin që të sigurohet se ai po merr ndihmën mjekësore të kualifikuar.

***Neni 13 – Mbi marrëdhëniet me kolegët dhe personelin***

Mjekët e kanë për detyrë të mbajnë marrëdhënie të mira dhe të ndershme me njëri tjetrin dhe me anëtarët e tjerë të personelit mjekësor, duke respektuar pavarësinë profesionale të secilit, në interes të sëmurëve dhe ruajtjes së reputacionit te profesionit dhe të institucionit mjekësor.

***Neni 14 – Mbi reputacionin profesional dhe figurën morale***

Mjeku, madje edhe jashtë ushtrimit të profesionit duhet të ruajë të pastër figurën e tij morale duke shmangur çdo akt që do të zhvlerësonte personalitetin dhe dinjitetin e tij njerëzor e profesional. Në çfarëdo rrethanë qoftë, ai nuk duhet të lejojë që emri i tij të përdoret për qëllime publicitare e fitimprurëse, ai duhet të ruhet nga vetmburrja dhe fryrja e pa vend e fames së tij.

***Neni 15 – Përdorimi i njohurive dhe pavarësia profesionale***

Përdorimi i njohurive dhe ushtrimi i mjekësisë bazohet në parimin e lirisë dhe pavarësisë së profesionit.
Mjeku duhet të përdorë njohuritë dhe të gjitha burimet shkencore te kohes për një mjekim efektiv, duke u bazuar në pavarësinë profesionale, lirinë e veprimit dhe përgjegjshmërinë personale. Ai duhet të marrë parasysh avantazhet, efektet e dëmshme dhe pasojat e mundshme të hulumtimeve dhe mjekimeve që përshkruan.

***Neni 16 – Mbi edukimin dhe përditësimin e dijeve***

Gjatë gjithë jetës aktive profesionale, mjeku e ka për detyrë te percjell dhe praktikoj me të rejat eshkencës, të ruajë dhe perfeksionojë dijet e tij.

Në mënyrë të veçantë, mjeku duhet të angazhohet sistematikisht në programet e edukimit mjekësor të vazhdueshëm, të organizuara dhe individuale, të cilat zhvillojnë kompetencën dhe rrisin aftësitë e tij profesionale.
Mjeku ka për detyrë të marrë pjesë në vlerësimin e praktikës dhe performancës së tij profesionale.

***Neni 17 – Vlerësimi i gjendjes së të sëmurit***

Mjeku duhet të bëjë vlerësimin e drejtë të gjendjes së të sëmurit dhe të aplikojë në mënyrë të përshtatshme burimet e shkencës mjekësore, duke u bazuar në anamnezë, shenjat klinike dhe në ekzaminimet që ai i vlerëson të nevojshme dhe të domosdoshme.

***Neni 18 – Tejkalimi i mundësive dhe kompetencave***

Mjeku, me përjashtim të urgjencave dhe rrethanave të jashtëzakonshme, nuk duhet të marrë përsipër mjekimin e të sëmurëve, as të formulojë përshkrime që i tejkalojnë mundësitë dhe kompetencat e tij profesionale.
Ai duhet të kufizojë ushtrimin e tij ecencialisht në specialitetin që i është njohur ligjërisht, si dhe në disiplinat që lidhen me të.
Kur është e nevojshme, mjeku e ka për detyrë të konsultohet me kolegët brenda apo jashtë specialitetit të tij dhe të zbatojë vendimet e konsultës në mënyrë korrekte dhe me ndershmëri.

***Neni 19 – Mësimdhënia dhe kontributi për edukimin e kolegëve***

Mjeku e ka për detyrë të kontribuojë në edukimin dhe trajnimin e mjekëve të tjerë. Në qoftë se është i ngarkuar me detyrën e mësimdhënies duhet të punojë për të qënë një mësues kompetent dhe të sigurohet se kolegët e rinj apo studentët përfitojnë dhe mbikqyren në mënyrë të përshtatshme.

***Neni 20 – Mbi edukimin dhe promocionin e shëndetit***

Në kuadrin e misionit dhe detyrimeve të tij profesionale, mjeku e ka për detyrë të kontribuojë në veprimtaritë dhe programet për edukimin dhe promocionin e shëndetit dhe të ndihmojë publikun për të njohur e kuptuar çështjet shëndetësore.

***Neni 21 – Mjeku Ekspert (Detyrat e Mjekut Ekspert)***

Mjeku ekspert është i detyruar të veproj i pavarur dhe i paanshëm,pa marrë parasysh interesin e dëmtuesit gjegjësisht të dëmtuarit.
Ekspertiza duhet të bëhet sipas ndërgjegjes dhe dijes më të mirë dhe të vendos të gjeturat dhe mendimin më të sakt dhe më të plot,duke marrë parasysh parimet e ekspertizës mjekësore.
Në praktikën e vetë,eksperti është i obliguar të rrespektoj sekretin mjekësor dhe zyrtar.

***Neni 22 –Detyrat e Mjekut Ekspert në praktikën gjyqësore***

Gjatë punës në gjykata,eksperti duhet të përmbahet vetëm në pyetjet e parashtruara.Në to përgjigjet në mënyrë të kjart,në detale,të bazuara dhe sa më të kuptueshme.Eksperti nuk guxon të lëshohet në debat personal.Të dhënat e tij duhet të jenë objektive,gjegjësisht pa ndikim personal dhe subjektiv.
Nëse eksperti dëshmon(deklaron), që dija e tij nuk është e mjaftueshme, gjegjësisht që duhet një hulumtim më i gjer dhe plotësues i rastit eksperti është i detyruar që për këtë të paralajmroj gjykatën dhe të propozoj pyetje me të cilat është e nevojshme që puna e ekspertëve të zgjerohet ose cilët ekspert të tjerë është e nevojshme qëtë angazhohen.

## KREU I DYTË

## DETYRAT E MJEKUT NDAJ TË SËMURIT

***Neni 23 – Marrëdhëniet me të sëmurin***

Kujdesi për ruajtjen e mirëqënies dhe interesave shëndetësore të të sëmurit duhet të jetë preokupacioni (preokupim) parësor i mjekut. Marrëdhëniet midis mjekut dhe të sëmurit duhet tëmbështeten në mirëbesimin e ndërsjelltë. Zgjedhja e lirë e mjekut dhe e institucionit të mjekimit nga i sëmuri është një e drejtë e tij, e cila përbën parimin themelor të këtyre marrëdhënieve. Mjeku është i detyruar të respektojë dhe t'i krijojë të gjitha mundësitë që i sëmuri të ushtrojë këtë të drejtë.

***Neni 24 – Përkushtimi dhe sjellja***

Mjeku duhet t'i garantojë të sëmurit përkushtim, sjellje të mirë dhe kompetencë profesionale. Ai e ka për detyrë t'i dedikojë të sëmurit të gjithë kohën e domosdoshme për informimin e tij dhe marrjen e vendimeve diagnostike e mjekuese sa më të drejta.
Mjeku duhet të përmbushë misionin e tij me respekt dhe zbatim të standardeve profesionale dhe etike, pa abuzuar mbi të sëmurin nga ana fizike, emocionale ose materiale.
Atij nuk i lejohet t'i imponojë të sëmurit opinionet e tij personale, filozofike, morale ose politike.

***Neni 25 - Detyrat ndaj fëmijëve, pleqve dhe personave me aftesi te kufizuar.***

Në ushtrimin e profesionit, mjeku duhet të angazhohet në kujdesin për fëmijët, pleqtë dhe personave me aftësi të kufizuar, sidomos kur vëren se në ambjentin familjar ose jashtëfamiljar ku ata jetojnë,nuk kujdesen në mënyrë të mjaftueshme për shëndetin e tyre. Mjeku që thirret për të trajtuar një të mitur, apo të paaftë fizikisht ose mendërisht, duhet të përpiqet të marrë pëlqimin e prindërve, të të afërmve apo të përfaqësuesve të tij ligjorë. Bëhet përjashtim kur rasti eshtë urgjent dhe mjeku nuk ka mundësi të komunikojë me këta persona.
Në rast dyshimi për abuzim ose keqtrajtim të fëmijës, apo të një personi me aftesi te kufizuara, mjeku është i detyruar të lajmërojë organet kompetente të njohura me ligj.

***Neni 26 – Mos përzierja në çështjet familjare***

Mjekut nuk i lejohet të ndërhyjë apo të përzihet në probleme personale ose familjare të sëmurit dhe as të përpiqet për të ndikuar në privatësinë e tij, me përjashtim kur kjo justifikohet për arsye profesionale që lidhen me sëmundjen apo me trajtimin mjekësor të tij.

***Neni 27 – Ruajtja e sekretit***

Të dhënat që mjeku mëson rreth të sëmurit të tij gjatë kryerjes së detyrës, konsiderohen të fshehta mjekësore dhe përbëjnë sekret profesional. Me dëshirën e të sëmurit dhe në interes të tij, mjeku është i detyruar të mbajë të fshehtë edhe ndaj familjarëve e personave të tjerë gjithçka që i është besuar dhe gjithë çka parë e dëgjuar gjatë punës së tij me të sëmurin. Madje edhe pas vdekjes të të sëmurit, me përjashtim të rasteve kur ajo përbën rrezik për shëndetin dhe jetën e të tjerëve, mjeku duhet të mos zbulojë sekretin professional.

***Neni 28 - Zbulimi i sekretit***

Mjekut i lejohet të zbulojë të fshehtat mjekësore e të sëmurit, vetëm në rastet kur fshehja e tyre rrezikon jetën e të sëmurit ose kur kërkohet nga një organ i njohur me ligj. Kur mjeku përdor të dhënat mjekësore të sëmurit të tij për t'i publikuar, ai është i detyruar që identiteti i të sëmurit të mos zbulohet.

***Neni 29 – Lehtësimi i vuajtjeve për të sëmurin***

Në çdo rrethanë mjeku duhet t'i kushtojë të sëmurit kohën e nevojshme, jo vetëm për ta diagnostikuar dhe mjekuar në mënyrë të përshtatshme, por edhe për ta asistuar atë moralisht dhe lehtësuar vuajtjet. Mjeku duhet të jetë i kujdesshëm dhe racional në ndërhyrjet dhe proçedurat diagnostikuese dhe mjekuese, për të mos e rënduar dhe bezdisur të sëmurin me teprime të panevojshme dhe të pajustifikuara.

*__Neni 30 – E drejta e të sëmurit për t'u informuar__*

I sëmuri ka të drejtë të informohet për sëmundjen, ekzaminimet dhe mjekimet që i propozohen dhe rezultatet e tyre. Mjeku e ka për detyrë ta informojë të sëmurin në mënyrë të sinqertë dhe të kuptueshme, duke marrë parasysh në çdo rast personalitetin dhe gjendjen e tij psiqike.
Nëse i sëmuri është nën 16 vjeç apo i paaftë për të kuptuar gjendjen dhe mjekimin që i propozohet, informacioni i jepet familjarit më të afërt që e ka nën kujdestari.
Nëse mjeku gjykon se duke informuar të sëmurin rrezikon të dëmtojë gjendjen e tij psiqike e shëndetësore, atëhere ai nuk është i detyruar ta informojë e as ta njohë me dokumentacionin mjekësor. Një diagnozë e rëndë dhe prognozë fatale mund të zbulohet me shumë maturi. Gjithsesi familjarët duhet të jenë të informuar dhe paralajmëruar, përveçse, nëse vetë i sëmuri i ka përcaktuar më parë personat të cilët mund të informohen për gjendjen e tij.

*__Neni 31 – Informimi i familjarëve__*

Mjeku e ka për detyrë të tregojë mirekuptim dhe empati me familjarët. Aiduhet t'i mbajë ata në dijeni për proçedurat mjekësore dhe kujdesin që i ofrohet të sëmurit,ecurinë dhe prespektivën e tij, me kusht që një gjë e tillë të mos bjerë në kundërshtim mevullnetin e të sëmurit.

*__Neni 32 – Procedurat diagnostikuese e mjekuese__*

Në procesin e përpunimit të diagnozës dhe vendosjen e mjekimit për pacientin, mjeku duhet të propozojë dhe të përcaktojë ato procedura diagnostikuese dhe mjekuese, të cilat sipas gjykimit te tij të bazuar ne te dhena shkencore bashkohore te aprovuara nderkombetarisht i vlereson me te pershtatshme per gjendjen shendetesore te pacientit.

Mjekut nuk i lejohet që me përshkrimin e tij, të rrezikojë në mënyrë të pajustifikuar shëndetin dhe jetën e të sëmurit. Ai duhet t'i formulojë përshkrimet e tij në përputhje me udhëzuesit klinikë dhe protokollet e miratuara, në mënyrë të qartë e të kuptueshme për pacientin dhe për të tjerët.

*__Neni 33 – Pëlqimi për trajtim pas informimit__*

Është detyrim për çdo mjek marrja e pëlqimit të të sëmurit përpara çdo ndërhyrjeje,

ekzaminimesh apo mjekimesh të propozuara, pasi ta ketë informuar me hollësi dhe të jetë bindur se i sëmuri e ka kuptuar.
Kur i sëmuri, në gjendje për të shprehur vullnetin e tij, refuzon ndërhyrjen e propozuar, mjeku duhet të pranojë vullnetin e të sëmurit, pasi ta ketë informuar dhe bindur për pasojat e pritshme.
Në qoftë se i sëmuri është nën 16 vjeç, ose i paaftë për të shprehur vullnetin e tij për të marrë vendime, mjeku nuk mund të ndërhyjë pa njoftuar të afërmit e të sëmurit apo personin përgjegjës legjitim, me përjashtim të rasteve urgjente apo të pamundësisë për të kontaktuar këta persona.
Informimi i të sëmurit dhe marrja e pëlqimit apo refuzimi i tij shprehen me shkrim në dosjen klinike të sëmurit dhe firmoset nga ai apo personat legjitim që e kanë në kujdestari.

***<u>Neni 34 – Përfitimi i të drejtave</u>***

Mjeku duhet të përpiqet të mundësojë që i sëmuri i tij të përfitojë të gjitha të drejtat shoqërore ose materiale që i takojnë me ligj për shkak të gjendjes së tij shëndetësore.
Çdo abuzim, mashtrim ose fallsifikim i dokumentave mjekësore për këtë pëlqim, është i dënueshëm.

***<u>Neni 35 – Vazhdimësia e mjekimit</u>***

Në çfarë do rrethanash qoftë, mjeku e ka për detyrë të sigurojë vazhdimin e mjekimit të të sëmurit të tij. Edhe në rast të një rreziku publik, mjeku nuk duhet të braktisë të sëmurët e tij, veçse me Urdhër nga autoritetet përgjegjëse në përputhje me Ligjin.
Në rastet kur mjeku do të largohet dhe do të lerë detyrën për një kohë, apo kur ai e gjykon se problemet apo gjendja shëndetësore e të sëmurit dalin jashtë aftësive dhe njohurive të tij profesionale, apo jashtë mundësive të tjera për ta trajtuar, atëhere mjeku e ka për detyrë të marrë të gjitha masat që i sëmuri të kalojë për të vazhduar mjekimin tek një mjek tjetër i fushës përkatëse i aftë për të marrë përsipër këtë trajtim.

***<u>Neni 36 – Ndërrimi i mjekut kurues</u>***

Mjeku ka të drejtë të heq dorë apo të refuzojë vazhdimin e mjekimit të sëmurit dhe të rekomandojë trajtimin e tij tek një mjek apo institucion tjetër në këto raste:

a. Për arsye profesionale apo personale;

b. Kur i sëmuri, i aftë dhe i ndërgjegjshëm për të marrë vendime të pavaruara, humb besimin tek mjeku ; dhe

c. Kur i sëmuri, i cili është koshient, sillet në mënyrë të pahijshme, bëhet brutal dhe kërcënues ndaj mjekut.

Edhe në këto raste, nëse i sëmuri përbën urgjencë mjekësore, mjeku e ka për detyrë t'i ofrojë ndihmën mjekësore deri në kapërcimin e situatës apo të ketë siguruar vazhdimin e trajtimit nga një mjek tjetër.

***Neni 37 – Ndihma mjekësore për të dënuarit***

Kur mjeku që thirret ose punon në një institucion ku të dënuarit vuajnë masën e dënimit, vëren se personi pranë të cilit është thirrur, është viktimë e një keqtrajtimi, duhet jo vetëm t'i ofrojë ndihmë mjekësore, por edhe të mbrojë të drejtat e dinjitetin e tij. Nëse për arsye të moshës, gjendjes fizike apo psikike, nuk është i zoti për tu mbrojtur, mjeku duhet të vërë në dijeni organet kompetente të njohura me ligj.

***Neni 38 - Mjekimi dhe ushqyerja e detyruar për të dënuarin***

Mjeku e ka të ndaluar kategorikisht të marrë pjesë apo të asistojë në dhunën ose torturat kundër të pandehurit.

Mjekimi dhe ushqimi i detyruar lejohet vetëm në rastet kur i dënuari i sëmurë nuk është mendërisht i aftë të vendosë vetë. Në qoftë se një i rritur, mendërisht i shëndoshë dhe i vetëdijshëm, refuzon ushqimin me vullnetin e tij, mjeku duhet të respektojë vullnetin e të sëmurit.

***Neni 39 – Dokumentimi i veprimeve mjekësore***

Të gjitha veprimet diagnostikuese e mjekuese që kryen në praktikën klinike në çdo llojë shërbimi dhe profili ambulator, spitalor, publik a privat, mjeku përshkruan (*regjistron*) dokumentat mjekësore të posaçme të cilat ruhen e mirëmbahen në përputhje me dispozitat që aplikon institucioni shëndetësor në kushtet e respektimit dhe të ruajtjes së sekretit profesional.
Mjeku e ka për detyrë të krijojë Dosjen (kartelën) klinike individuale të të sëmurit, e cila plotësohet dhe ruhet nën përgjegjësinë e mjekut kurues si një dokument i rëndësishëm klinik, studimor-shkencor dhe juridik (mjeko-ligjor). Ai e ka për detyrë të përshkruaj në kartelën klinike qartë e kuptueshëm diagnozat, ekzaminimet dhe interpretimet e tyre, mjekimet dhe argumentet për çdo ndryshim që bën, si dhe konsultat mjekësore që kryhen për të sëmurin e tij.

***Neni 40 – Lëshimi i dokumentave mjekësore***

Në praktikën mjekësore është e domosdoshme bërja e dokumentave mjekësore, çertifikata, epikriza, dëshmi, etj dhe lëshimi i tyre me kërkesë të të sëmurit, familjarëve ose

organeve kompetente të njohura me Ligj.
Çdo dokument që plotëson dhe lëshon mjeku duhet të hartohet në mënyrë korrekte, plotësisht në përputhje me konstatimet mjekësore, të jetë i lexueshëm, ku të mund të identifikohet nënshkruesi dhe firma e tij.

***Neni 41 – Pasaktësitë dhe abuzimi me dokumentet mjekësore***

Çdo pasaktësi dhe mospërputhje me konstatimet mjekësore dhe abuzimi në përshkrimin dhe lëshimin e dokumentave mjekësore, përbën objekt ndjekjeje dhe përballjeje me proceset e gjykimit disiplinor profesional dhe juridike për personat përgjegjës.

***Neni 42 – Veprimet e papërgjegjëshme dhe jo profesionale***

Anëtarët e Odës e përkrahin dallimin në mes të përfundimit të trajtimit joprofesional, në njërën anë dhe përfundimit të mjekimit të padëshirueshëm, në anën tjetër, të cilat bëhen në profesionin mjekësor, në përputhje me parimet e shprehura në takimet e organizatave mjekësore Botërore.

Antarët e Odës kujdesen që me këtë dallim të bazohet vërtetimi i përgjegjësis eventuale mjekësore për përfundimin e mjekimit.

***Neni 43 – Ankesat e të sëmurëve***

Në qoftë se të sëmurët kanë ankesa lidhur me kujdesin shëndetësor apo mjekimin, atyre duhet t'u jepet një përgjigje e menjëhershme dhe e përshtatshme. Mjeku kurues ka përgjegjësi për tu marrë me ankesat në mënyrë konstruktive dhe të ndershme. Në rast se gjatë mjekimit, pacienti ka pësuar dëmtime serioze, pavarësisht nga arsyeja, duhet t'i shpjegohet plotësisht se çfarë ka ndodhur dhe mundësisht t'i kërkohet të falur atij, ose, kur është nën 16 vjeç,familjarëve të tij.

***Neni 44 – Lehtësimi i vuajtjeve të sëmurit që është duke vdekur***

Lehtësimi i vuajtjeve dhe dhimbjes është një nga detyrat thelbësore të mjekut ndaj çdo të sëmuri. Kjo është veçanërisht e rëndësishme gjatë trajtimit të një sëmuri që është duke vdekur. Mjeku përveç mjekimit, i cili duhet të jetë sa më i lehtë dhe pa teprime të pashpresa, duhet të ofrojë asistencë e përkujdesje shpirtërore, duke respektuar dëshirat dhe besimin fetar të të sëmurit dhe duke ruajtur deri në fund dinjitetin e tij. Mjeku duhet të vërë në dijeni familjarët e të sëmurit mbi gjendjen e tij dhe të përpiqet të gjejë bashkëpunimin e tyre në lehtësimin e vuajtjeve të të sëmurit.

***Neni 45 – Mos shpejtimi i vdekjes***

Shpejtimi i përfundimit të jetës apo provokimi i vdekjes është në kundërshtim me etikën mjekësore. Nëse i sëmuri është pa vetëdije, pa shpresë për të jetuar, mjeku duhet të veprojë sipas gjykimit të tij për më të mirën e mundëshme. Ai duke u konsultuar me kolegët e tjerë dhe familjarët më të afërm të të sëmurit vendos për qëndrimin terapeutik që duhet mbajtur.

***Neni 46 – Vdekja e të sëmurit***

Kur vdes një i sëmurë, mjeku kurues duhet t'u shprehë familjarëve ngushëllimet dhe keqardhjen e tij dhe t'u shpjegojë shkaqet dhe rrethanat e vdekjes. Ata duhet të informohen me të gjitha hollësitë e nevojshme për paqartësitë dhe pyetjet që mund të shtrojnë.

***Neni 47 – Ndërhyrjet gjymtuese***

Mjekut nuk i lejohet të kryej ndërhyrje gjymtuese pa motiv shumë serioz mjekësor, pa informimin paraprak të të sëmurit dhe pëlqimin e tij. Bëhet përjashtim vetëm në rastet urgjente dhe kur është e pamundur të informohet dhe të merret pëlqimi i të sëmurit.

## KREU I TRETË

## MARRËDHËNIET MIDIS MJEKËVE, NDAJ PROFESIONIT DHE INSTITUCIONEVE

***Neni 48 – Respekti reciprok***

Marrëdhëniet midis mjekëve duhet të bazohen në principet e një shoqërie të mirë dhe respekti reciprok. Mjeku duhet të sillet ndaj kolegëve të tij me korrektësi e ndershmëri, duke ruajtur e mos cënuar dinjitetin e asnjërit, ashtu siç do të dëshironte që ata të silleshin ndaj tij. Mjekut nuk i lejohet të përgojojë kolegët e tij, me qëllim që të ulë autoritetin dhe personalitetin e tyre përpara të sëmurëve dhe publikut, duke i dëmtuar në ushtrimin e profesionit, si dhe në marrëdhëniet dhe besimin e të sëmurëve ndaj tyre.
Asnjë mosmarrëveshje midis mjekësh nuk duhet të çojë në polemika publike, ato duhet të zgjidhen vetëm në rrugën e pajtimit, në rast nevoje edhe me ndërmjetësinë e autoriteteve institucionale apo të Odës së Mjekëve.

***Neni 49 – Respekti ndaj mësuesve***

Mjeku duhet të jetë gjithë jetën mirënjohës dhe të tregojë respekt dhe mirësjellje ndaj mësuesve të tij për dijet, aftësitë profesionale dhe mjeshtërinë që ka fituar nga ata. Mungesa e mirënjohjes dhe e respektit ndaj mësuesve është e pafalshme dhe e dënueshme moralisht.

***Neni 50 – Solidariteti ndaj kolegëve***

Çdo mjek e ka për detyrë të ruaj dhe respektojë solidaritetin me kolegët, në të mirë të ruajtjes së integritetit profesional dhe në respekt të normave të etikës dhe deontologjisë mjekësore.
Në qoftë se një mjeku i kërkohet një këshillë ose ndihmë profesionale nga një koleg, ai duhet të jetë i gatshëm t'i japë ato me sinqeritet dhe në përputhje me njohuritë më të mira që zotëron.
Është në moralin dhe nderin e çdo mjeku të marrë në mbrojtje, në qoftë se një koleg është sulmuar dhe vënë në akuzë në mënyrë të padrejtë.

***Neni 51 –Qëndrimi ndaj sjelljes jo korrekte të kolegëve.***

Në rast se mjeku vihet në dijeni të një sjellje të padenjë të një kolegu, e cila nuk përputhet me normat e etikës mjekësore, ai e ka për detyrë t'ja vërë në dukje këtë vetëm kolegut të tij dhe autoriteteve drejtuese të institucionit dhe/ose Odës së Mjekëve.
Atij nuk i lejohet të diskutojë për këtë me të sëmurët, me familjarët apo me kolegë dhe persona të tjerë.

***Neni 52 – Gabimet e bashkëpunëtorëve***

Mjeku është i detyruar të mos heshtë dhe të mos qëndrojë indiferent përpara gabimeve që mund të bëhen nga bashkëpunëtorët ose personeli tjeter ndihmës. Ai duhet t'i trajtojë ato me takt, pa cënuar dinjitetin e asnjërit dhe asnjëherë përpara të sëmurit, familjarëve apo personave të tjerë.
Mjeku për gjithçka që e konsideron të gabuar e në dëm të punës dhe shëndetit të individit apo publikut, duhet ta diskutojë me autoritetin drejtues të institucionit dhe/ose të Odës së Mjekëve.

***Neni 53 – Raportet e një mjeku me mjekun kurues dhe me të sëmurin***

Raportet e ndërsjellta të mjekut me mjekun kurues dhe me të sëmurin duhet të jenë korrekte, të sinqerta dhe të ndershme, në respekt të të cilave mjekët duhet të zbatojnë keto rregulla dhe parime etike:

1. Kur mjekut i kërkohet ofrimi i kujdesit mjekësor për një të sëmurë, i cili ka si mjek kurues një tjetër koleg, ai:

**a.** Nëse i kërkohet ta marrë në trajtim mjekësor si mjek kurues, mund ta pranojë me

dijeninë e mjekut tjetër kurues, kur vet i sëmuri kërkon të heqë dorë nga ky i fundit;

**b.** Nëse i kërkohet thjesht një këshillim, por jo të ndryshojë mjekun kurues, i propozon një konsultim të përbashkët me mjekun kurues. Në qoftë se nuk është dakord, i jepet këshillimi i kërkuar dhe, nëse është e nevojshme I ofron trajtim mjekësor urgjent. Në përfundim, me pëlqimin e të sëmurit, për gjithçka informohet mjeku kurues.

**c.** Nëse një i sëmur paraqitet sepse i mungon mjeku i tij kurues, atij i sigurohet kujdesi mjekësor i nevojshëm deri në kthimin e mjekut të tij kurues. Këtij të fundit, me pëlqimin e të sëmurit, i jepet informacioni i nevojshëm.

2. Në qoftë se një i sëmurë, ka ardhur pa rekomandimin dhe dijeninë e mjekut të tij kurues, është detyrim etik dhe në interes të të sëmurit, që mjeku, pasi të ketë marrë pëlqimin e tij, të hyjë në kontakt me mjekun kurues me qëllim që të shkëmbejnë mendimet e tyre.

3. Një mjeku konsulent që ka ekzaminuar një të sëmurë së bashku me kolegun apo kolegët e tij, nuk i lejohet që me iniciativën e vet të ekzaminoje përsëri këtë të sëmurë në vazhdim të së njëjtës sëmundje, pa praninë e mjekut kurues ose miratimin e tij, përveçse në rast urgjente.

***<u>Neni 54 – Këshillimi dhe konsultimi me kolegët</u>***

1. Këshillimi dhe konsultimi me kolegun, kur e kërkojnë rrethanat e të sëmurit është praktikë që duhet ndjekur e respektuar si e domosdoshme, jo vetëm në interes të trajtimit më të mirë të të sëmurit, por edhe të rritjes së integritetit dhe formimit profesional të mjekëve.

2. Është e palejueshme për mjekët, madje e dënueshme, që konflikte apo mosmarrëveshje personale midis tyre, të bëhen shkas për të hezituar në thirrjen e konsultës apo pjesëmarrjen në të.

3. Kur mjeku do te organizoje një konsultë, ai pasi e ka informuar paraprakisht te semurin me hollësi për konsultën dhe mjekun apo mjekët që do marrin pjesë, merr pëlqimin e tij si për konsultën dhe për mjekët të cilët vetë i sëmuri mund të propozojë, me kusht që zgjedhja e të sëmurit mos të dëmtojnë shëndetin e tij. Kur mjeku beson dhe është i bindur se nuk duhet të miratojë zgjedhjen e bërë nga i sëmuri apo të afërmit e tij, ai e refuzon këtë.

4. Në përfundimin e një konsulte midis dy a më shumë mjekësh, është rregull që

konkluzionet e tyre të formulohen me shkrim dhe të firmosen nga mjeku kurues dhe konsulentët.

---

**Neni 55 - Ndalimi i keqpërdorimit të së drejtës në ankesë**

Mjeku i cili bën denoncimin e kolegut të tij mjek pranë organit kompetent për inicimin e procedurës disiplinore lidhur me shkeljet etike, profesionale dhe ligjore, duke e ditur se mjeku i tillë nuk ka vepruar në shkelje të detyrimeve etike, profesionale dhe ligjore, do të jetë përgjegjës për shkelje etike për keqpërdorim të së drejtës në ankesë.

Me rastin e vërtetimit të përgjegjësisë etike lidhur me keqpërdorimin e së drejtës në ankesë, shkelja e tillë do të vërtetohet sipas rrethanave faktike mbi të cilat vërtetohet se keqpërdoruesi i së drejtës në ankesë ka qenë i vetëdijshëm se kolegu i tij nuk ka vepruar në kundërshtim me etikën profesionale dhe detyrimet ligjore nga fusha e profesionit mjekësor.

## KREU I KATERT

## QËNDRIMI I MJEKUT NDAJ RIPRODHIMIT HUMAN, EKSPERIMENTEVE KLINIKE E KËRKIMEVEBIO-MJEKËSORE DHE TRANSPLATIMEVE TË INDEVE E ORGANEVE

***Neni 56 – Lidhur me informimin dhe kujdesin për shëndetin seksual***

Mjeku e ka për detyrë të punojë për edukimin dhe informimin e popullatës për çështje të shëndetit seksual dhe parandalimin e sëmundjeve seksualisht të trasmetueshme. Ai duhet të propagandojë dhe të popullarizojë metodat shkencore të planifikimit familjar dhe përdorimit të kontraceptivëve të provuar shkencërisht dhe të besueshëm.

***Neni 57 – Ndërprerja e shtatëzanisë dhe sterilizimi***

Mjekut i ndalohet të bëjë ndërprerje të shtatëzanisë dhe të kryejë procedura sterilizimi, përveçse në kushtet e parashikuara me aktet ligjore.
Mjekut nuk i lejohet ndërprerja e një shtatëzanie apo kryerja e një procedure sterilizimi pa marrë pëlqimin e të interesuarve mbasi t'i ketë informuar mbi indikacionet, rreziqet dhe pasojat e mundshme.

***Neni 58 – Aplikimi i metodave të riprodhimit të ndihmuar***

Mjekut nuk i lejohet të ndërmarrë një procedurë mjekësore të riprodhimit të ndihmuar, përveçse, në kushtet e parashikuara me ligj apo akte të tjera të ligjshme.
Në trajtimin e pamundësisë bashkëshortore për të lindur fëmijë, mjeku domosdoshmërisht duhet të zotërojë njohuritë bazë shkencore dhe etike, të njihet me metodat që aplikohen në përputhje me konceptet e pranuara botërisht dhe të njohura me ligj.

Ai e kapër detyrë të informojë hollësishëm partnerët mbi procedurën, mundësitë e suksesit dhedështimit duke marrë pëlqimin e tyre pas informimit.

***Neni 59 – Pjesëmarrja në kërkime shkencore***

Mjekut nuk i lejohet të udhëheq apo të marrë pjesë në kërkime apo eksperimente shkencore, bio-mjekësore, me përjashtim të rasteve kur një gjë e tillë është e parashikuar në ligj apo akte të tjera të ligjshme.
Mjeku që merr përsipër një punë kërkimore me qëllim parandalues, diagnostikues apo mjekues, ku përfshihen të sëmurë apo vullnetarë, detyrimisht paraqet projektin përpara njëkomisioni të posaçëm të bioetikës, kompetent dhe të pavarur, për të vlerësuar ligjshmerine shkencore, pranueshmërinë etike dhe për ta miratuar.
Mjeku duhet të informojë me kujdes personin apo personat e përfshirë në projekt mbi objektin e punës kërkimore, dobitë e pritshme, pasojat dhe dëmet e mundshme dhe t'iu marrë pëlqimin. Në qoftë se marrja e pëlqimit është e pamundur për shkak të paftësisë fizike, mendore apo të moshës së pacientit, pëlqimi mund të merret nga të afërmit.

***Neni 60 – E drejta për t'u larguar nga studimi***

Personit të përfshirë në studim i bëhet e ditur mundësia e ndërprerjes dhe largimit nga studimi me vullnetin e tij të lirë, në çdo moment.

***Neni 61 – Raportimi i rezultateve***

Mjeku pjesëmarrës në studim e ka për detyrë të udhëheq kërkimet me ndershmëri duke ndjekur e zbatuar me përpikmëri të gjitha aspektet e protokollit të kërkimit.
Ai duhet të regjistrojë rezultatet e kërkimit me vërtetësi, të raportojë dhe t'i publikojë ato me ndershmëri duke mos pretenduar autorësinë në mënyrë të pajustifikuar.

***Neni 62 – Aplikimi i metodave të reja***

Aplikimi i metodave të reja diagnostikuese, mjekuese dhe parandaluese lejohet vetëm pas shqyrtimit klinik nga një komision i posaçëm i pavarur dhe kompetent.
Adoptimi, kryerja dhe nxitja e metodave të pavërtetuara shkencërisht është e ndaluar, konsiderohet kundravajtje me aktet ligjore, dhunim i Kodit të Etikës dhe Deontologjisë Mjekësore dhe objekt ndjekje dhe përballjeje me këto akte.
Vetëm një mjekim i krahasuar meplacebo mund të lejohet në kushtet kur sipas të dhënave shkencore, i sëmuri mund të përfitojë,por, duke e garantuar se efektet e dëmshme janë të përjashtuara në mënyrë të sigurt.

***Neni 63 – Abuzimi me embrionet njerëzore***
Abuzimi me embrionet njerëzore për qëllime kërkimore, apo çfarëdo qëllimi tjetër qoftë është i ndaluar. Ai konsiderohet shkelje ligjore dhe etike, dhe ndëshkohet përball këtyre akteve normative.

***Neni 64 – Transplatimi i indeve dhe organeve***

1. Marrja e organeve, indeve apo çfarëdo produkti tjetër nga trupi i njeriut të gjallë apo të vdekur, praktikohet vetëm në rastet dhe kushtet e parashikuara me ligj apo akte të tjera të ligjshme të cilat i përkasin kësaj fushe.

2. Mjekut nuk i lejohet marrja e organeve, indeve apo çfarëdo produkti tjetër nga trupi i njeriut, as transplatimi i tyre, në qoftë se ai nuk është i kualifikuar në këtë fushë dhe po të mos ketë një ekip bashkëpunues të kualifikuar dhe trajnuar. Atij gjithashtu nuk I lejohet një ndërmarrje e tillë nëse nuk ka në dispozicion pajisjet mjekësore dhe teknike të përshtatshme.

## KREU I PESTË

### KUSHTET E USHTRIMIT TË PROFESIONIT

***Neni 65 – Sigurimi i mjedisit të punës***

Vendi ku mjeku është instaluar për të ushtruar profesionin duhet të ketë mjedis të përshtatshëm pune, pajisje mjekësore dhe teknike, të cilat i përgjigjen dhe i përshtaten natyrës së akteve mjekësore parandaluese, diagnostikuese dhe terapeutike që ai praktikon.
Mjeku nuk duhet të ushtrojë profesionin në kushte e rrethana që kompromentojnë sigurinë e të sëmurëve dhe cilësinë e kujdesit ndaj tyre dhe publikut.

***Neni 66 – Mbi dhuratat dhe financimet***

Mjeku e ka të ndaluar të kërkojë apo të pranojë dhurata apo financime të paligjshme dhe kompromentuese nga kompani, firma apo individë që tregëtojnë medikamente, pajisje apo materiale të tjera, me përjashtim të veprimtarive të akredituara dhe transparente të Edukimit të Vazhdueshëm Profesional.

***Neni 67 – Mjekësia si biznes, publiciteti, ortakëritë***

1. Mjekut nuk i lejohet të hyjë dhe të veprojë në ortakëri me farmacistë, stafet ndihmuese apo persona të tjerë për qëllime fitimprurëse të paligjshme.

2. Mjekut nuk i lejohet të praktikojë mjekësinë si biznes. Ai e ka kategorikisht të ndaluar të bëjë vizita apo konsultime në lokale e mjedise tregtare ku tregtohen medikamente, produkte, aparatura a pajisje të tjera mjekësore.

3. Është e ndaluar për mjekun të merret me reklamë a publicitet të çfarëdo lloji, me përjashtim të rasteve kur këto kanë qëllim shkencor apo edukativ.

Në këtë rast, mjekuduhet të bëjë kujdes që publiciteti të jetë objektiv dhe në përshtatje me rregullat edeontologjisë mjekësore. Mjekut nuk i lejohet të bëjë asnjë publicitet në favor të aktivitetit të tij personal apo të një institucioni të caktuar.

***Neni 68 – Treguesit profesional personal***

1. Të vetmit tregues që i lejohet mjekut të paraqesë në fletë recetat, dokumentat dhe njoftimet e ndryshme që publikon janë:

- Emër, mbiemër, adresë, numër telefoni dhe orët e konsultave

- Titujt profesionalë legal (zyrtarë) të liçensuar dhe autorizuar nga Oda e Mjekëve për të ushtruar.

- Titujt honorifik të njohura nga Republika e Kosovës.

2. Treguesit që i lejohen mjekut të figurojnë në hyrje të kabinetit të tij janë:

- Emri dhe mbiemri i tij.
- Orari i konsultave.
- Titujt profesional legal (zyrtare) të licensuar dhe autorizuar nga Oda e Mjekëve për të ushtruar.

Kur mjeku është titullar i një diplome të huaj, atëhere duhet të specifikohet vendi dhe Universiteti që ka lëshuar diplomën ose çertifikatën që e autorizon të ushtrojë këtë profesion.

***Neni 69 – Kontrata e punës***

Ushtrimi i mjekësisë, në çdo formë qoftë, pranë një institucioni privat a publik, është i detyruar të bëhet në bazë të një kontrate me shkrim, ku përcaktohen detyrimet dhe të drejtat përkatëse të palëve. Çdo projekt kontrate i komunikohet paraprakisht Odës së Mjekëve , i cili shpreh me shkrim vërejtjet dhe sugjerimet që mund të ketë.

***Neni 70 – Honoraret***

1. Në mungesë të një kontrate apo marrëveshje paraprake për honoraret, mjekët caktojnë honoraret të cilat zakonisht paguhen nga i sëmuri ose nëpërmjet një administrate e cila rregullon honoraret e mjekëve, gjithnjë në pajtim me aktet ligjore apo nënligjore të kësaj fushe.

2. Në përcaktimin e honorareve, mjekët duhet të jenë të kujdesshëm dhe të matur, duke e

marrë parasysh gjendjen ekonomike të të sëmurëve, mundësitë e shërbimit që ofrojnë dhe rrethana të tjera.

3. Mjeku e ka për detyrë të shpjegojë dhe të justifikojë me argument koston e shërbimit.

***Neni 71 – Bashkimi i mjekëve***

1. Çdo bashkim ose grupim mjekësh duhet të bëhet në bazë të një kontrate të shkruar, që respekton pavarësinë e secilit. Kontrata i komunikohet paraprakisht Odës së Mjekëve, e cila verifikon nëse është ose jo në përputhje me Ligjet dhe meKodin e Etikës dhe Deontologjisë Mjekësore.
2. Në çdo bashkim apo grupim mjekësh, pavarësisht statusit të tij juridik, ushtrimi i profesionit mbetet personal dhe secili ruan pavarësinë dhe përgjegjësinë profesionale. Edhe në këtë rast, zgjedhja e mjekut nga i sëmuri është parim etik dhe deontologjik i pandryshueshëm dhe duhet respektuar.
3. Çdo marrëveshje ose kontratë grupimi, me qëllim profesional midis mjekëve nga njëra anë dhe punonjësve të tjerë si infermierë, kimistë, etj. i dërgohet Odës së Mjekëve, i cili verifikon përputhshmërinë me Ligjet në fuqi dhe Kodin e Etikës dhe Deontologjisë Mjekësore.

***Neni 72 – E drejta për grevë***

1. Mjekët kanë të drejtë të kërkojnë nga organet shoqërore dhe shëndetësore krijimin e kushteve dhe mundësive sa më të përshtatshme dhe më të mira që të jetë e mundur për kryerjen e aktiviteteve të tyre profesionale. Për të arritur këtë, mjekët përdorin mundësitë që kanë në dispozicion e që janë më të përshtatshme dhe më pak të dëmshme për të sëmurët.

2. Gjithsesi, mjekët kanë të drejtë të organizojnë dhe të marrin pjesë në grevë, por me kushtin e domosdoshëm që të kenë garantuar mundësinë e ofrimit të shërbimit të urgjencës dhe të shërbimeve të domosdoshme për të sëmurët.

## KREU I GJASHTE

### DISPOZITA PLOTËSUESE DHE PËRFUNDIMTARE

***Neni 73 – Mjeku dhe institucionet e ndryshme****(përgjithësim)*

Pavarësisht profilit apo institucionit në të cilin punon një mjek, publik apo privat,

detyrimi i tij për respektimin dhe zbatimin e dispozitave të këtij kodi në ushtrimin e profesionit mbetet I pandryshuar.

1. Ushtrimi i profesionit i çfarëdo profili e në çdo institucion qoftë, publik a privat, është personal dhe i pavarur. Mjeku është përgjegjës për vendimet dhe aktet mjekësore që kryen.

2. Në çdo institucion publik apo privat, ushtrimi i profesionit duhet të jetë objekt i një kontrate të shkruar, e cila të jetë në përshtatje me dispozitat e këtij Kodi dhe me natyrën e specifikat e institucionit përkatës. Një mjek nuk duhet të nënshkruajë kontratë dhe të pranojë të punojë për një institucion i cili e privon atë nga mundësitë për të përmbushur detyrimet e tij etike dhe deontologjike mjekësore.

3. Pavarësisht institucionit në të cilin punon një mjek, publik apo privat, ai është i detyruar që përtej principeve dhe rregullave që parashikohen në dispozitat e këtij Kodi, të njohë ligjet, normat dhe rregullat administrative shtetërore dhe të institucionit ku punon, të cilat i përkasin fushës së ushtrimit të mjekësisë, detyrave dhe të drejtave të mjekut në profesion.

4. Pavarësisht institucionit shëndetësor publik a privat në të cilin punon një mjek, ai e ka për detyrë t'i përgjigjet çdo kërkese zyrtare për t'u vënë në dispozicion dhe bashkëpunuar kur bëhen hetime apo kërkohen informacione të ndryshme lidhur me të sëmurin e tij apo çfarëdo çështje tjetër. Ai duhet të ndihmojë autoritetet e interesuara, të cilat detyrimisht duhet të jenë të ligjshme zyrtarisht, duke iu përmbajtur dispozitave të këtij Kodi për respektimin dhe ruajtjen e sekretit profesional.

5. Është normë themelore e etikës mjekësore për çdo mjek që, pavarësisht institucionit ku punon, të respektojë të drejtën e të sëmurit për të zgjedhur mjekun e tij dhe kur rrethanat e bëjnë të mundur, për ta patur këtë mjek prezent në çdo procedurë mjekësore të cilës i nënshtrohet ky i sëmurë.

6. Pavarësisht profilit profesional dhe institucionit ku ushtron mjeku, në asnjë rast nuk duhet të pranojë të shprehet, bazuar në rendimentin e arritur në njësi kohe apo çdo kusht tjetër i cili do të kufizonte lirinë e tij për vendimmarrje klinike të pavarur dhe do të cënonte cilësinë e kujdesit shëndetësor.

7. Mjekut nuk i lejohet përdorimi i publicitetit profesional personal apo në favor të institucionit publik apo privat në të cilin punon. Ai duhet të jetë i kujdesshëm për të mos lejuar përdorimin e emrit të tij nga institucioni në të cilin punon për qëllime publicitare.

8. Pavarësisht institucionit publik apo privat në të cilin punon, si dhe pozicionit hiearkik

apo social të cilit i përket, mjeku është i detyruar t'i përgjigjet çdo kërkese nga Oda e Mjekeve, për tu paraqitur për një proces gjykimi disiplinor profesional apo çfarëdoinformacioni a bashkëpunimi që i kërkohet nga ky organizëm.

***Neni 74 – Detyrim për respektimin e Kodit.***

Eshtë detyrë e të gjithë mjekëve, e studentëve të mjekësisë që asistojnë apo zëvendësojnë mjekët në detyrë, si edhe e mjekëve praktikantë të njohin dhe të zbatojnë dispozitat e këtij Kodi gjatë gjithë karrierës profesionale. Mosnjohja nuk e përjashton asnjërin nga përgjegjësia dhe masat ndëshkimore për çdo kundravajtje të kryer.

***Neni 75 – Masat disiplinore***

Çdo akt mjekësor, apo sjellje profesionale në kundravajtje me dispozitat e këtij Kodi, përbën objekt për ndjekje dhe gjykim disiplinor profesional bazuar në **Ligjin Nr. 04/L-150**, datë 30.05.2013 "PËR ODAT E PROFESIONISTËVE SHËNDETËSOR"gjegjesisht Organet perkatese te Odës së Mjekëve te Kosovës.

***Neni 76 – Njoftimi i Odës së Mjekëve për shkeljet***

Çdo mjek e ka për detyrë të njoftojë Odën e Mjekëve drejperdrejt ose permes perfaqsuesve pertë gjitha shkeljet, të cilat në gjykimin dhe vlerësimin e tij janë në kundravajtje me dispozitat ekëtij Kodi.

***Neni 77 – Hynë në fuqi menjëhere pas votimit ne kuvend***

Prishtinë, 17 dhjetor 2019

Kryetari I OMK-së
Dr.Pleurat Sejdiu,mr.Sci

